3



# Besimi në librat e Zotit xh. sh.




Qendra Islamike Kulturore Shqiptare në Norvegji

# E DUA MUSLIMANIN QË TË JETË:

1. Atdhetar
2. Besimtar i sinqertë
3. Cilësor
4. Çlirimtar
5. i Dashur për të gjithë
6. i Dhembshëm për të gjithë
7. Edukues i shoqërisë
8. i Ëmbël në kuvendime
9. Falenderues i Allahut
10. i Gëzuar dhe i lumtur
11. Gjenerator i të mirave
12. Hero në beteja
13. Ideator i zgjidhjes së problemeve
14. Jetësues i veprave të mira
15. Kureshtar për dije
16. i Lumtur
17. Llogaritar i punëve të veta
18. Mënjanues i të këqijave
19. Ndihmëtar i të varfërve
20. Njerëzor
21. Objektiv
22. i Pa thyeshëm si shkëmb
23. Qëndresë si Feniksi
24. Revolucionar
25. Rregullues i marrëdhënieve shoqërore
26. Simbol dhe sypatrembur
27. Shembulltyrë për të tjerët
28. Tejkëqyrës i problemeve
29. i Thjeshtë, modest
30. Udhërrëfyes i së drejtës e i të vërtetës
31. Vullnetmirë
32. Xixëllonjë i shpresave
33. Xhevahir
34. Yll
35. Zemërbutë dhe
36. Zhdukës i së keqes e zhvillues i së mirës

*Dr. Musli VËRBANI*

**“Lutju Zotit dhe thuaj: “O Zoti im më shto dituri”**

Kurani

**“O Zoti im më pajis me dituri të dobishme,**
**më jep furnizim të begatshëm,**
**m’i prano veprat e mia”.**

Hadithi

# Hyrje

- Transmetohet se Omeri r.a. ka thënë:

Një ditë, teksa po rrinim te i dërguari i Allahut, u shfaq një njeri me tesha shumë të bardha e me flokë shumë të zinj. Në të nuk vëreheshin shenja udhëtimi dhe asnjëri prej nesh nuk e njihnim. Pasi u ul pranë të dërguarit a.s.v.s duke i mbështetur gjunjtë mbi gjunjtë e tij, e i vuri duart mbi kofshën e tij, e pyeti:

"O Muhamed, më thuaj ç'është Islami?"

Muhamedi a.s iu përgjigj:

"Islami është:

- të dëshmosh se nuk ka zot tjetër përveç Allahut dhe se Muhamedi është i dërguar i Tij.
- të falesh namaz
- të japësh zekat
- të agjërosh ramazan
- të kryesh haxh në Kabe, po pate mundësi."

- Ai njeriu tha "fole drejt". Ne u çuditëm si njëherë po e pyeste e mandej po ia vërtetonte përgjigjen.

- Më pas e pyeti: "Më thuaj ç'është Imani". Muhamedi iu përgjigj:

  "Imani është të besosh në Zotin, në melaqet, në librat, në të dërguarit e Tij, në ditën e mbramë dhe në caktimin (parapërshkrimin) e Tij për të mirën e për të keqen".
- Ai njeriu pasi ia vërtetoi përgjigjen "fole drejt", pyeti prapë: "Më thuaj qështë Ihsani-Mirësia"
  Muhamedi a.s iu përgjjigj: "TA adhurosh Zotin sikur tA shihje, sepse, ndonëse ti nuk E sheh, Ai të sheh ty".
- E pyeti gjithashtu "Ç'është çasti i Kijametit". Muhamedi a.s iu përgjigj: "Për këtë ai që po pyetet nuk di më shumë se ai që po pyet".

Ai njeriu, pas kësaj përgjigjeje, pyeti “Atëherë më trego për shenjat e Kijametit”.

Muhamedi a.s iu përgjigj:

- “Kur robëreshës fëmija t’i bëhet zonjushë
- Kur të shihen barinjtë, këmbëzbathur, të zhveshur e të mjerë, teksa garojnë pas ndërtimit të godinave të mëdha”.
- Ai njeriu shkoi pastaj e unë mbeta i habitur. Muhamedi a.s më tha: “O Omer a e njohe atë që po më pyeste”. – Allahu dhe i dërguari i Tij e dinë më së miri-, iu përgjigja. Muhamedi a.s më tha: “Vërtet, ky ishte Xhibrili, erdhi për të jua mësuar fenë tuaj”.”.

( MUSLIMI )

# KAPITULLI I PARË

**“Njerëzit ishin një popull** (të fesë së natyrshme, islame), **e** (kur u përçanë) **Allahu dërgoi pejgamberët përgëzues dhe qortues, dhe atyre Ai u zbriti edhe librin me fakte të sakta për të gjykuar në atë që u kundërshtuan ndërmjet veti.”**

(EL-BEKARE, 213)

# TEVRATI

**TEVRATI** është Libër i Zotit i cili i ka zbritur **Musait** a.s.
Zoti i Lartmadhëruar në Kur'anin fisnik thotë:

> **"Vërtet Ne e kemi zbritur Tevratin, në të cilin ka udhëzim e dritë".**

(EL-MAIDE, 44)

Pasi Musai a.s. e shpëtoi popullin e vet prej firaunit, u premtoi atyre t'u sillte një libër prej Zotit të Lartmadhëruar. Musai a.s. shkoi në kodrën Turi Sina, aty agjëroi katërdhjetë ditë, pastaj bisedoi me Zotin xh.sh. dhe i zbriti Tevrati.
Këtë ngjarje Zoti i Lartmadhëruar e tregon në Kur'an:

> **"Dhe Ne i caktuam Musait tridhjetë netë** (afatin për shpallje), **e ato i plotësuam edhe me dhjetë** (netë të tjera) **dhe kështu u mbush afati për takim me Zotin e tij në katërdhjetë netë ...".**

(EL-EARAF, 142)

Kur ua solli Tevratin beni-israilëve ata thanë se urdhërat e Zotit në Tevrat qenkëshin të rënda dhe se nuk do t'i zbatonin, mirëpo Zoti xh.sh. e ngriti kodrën "Tur" mbi ta dhe u tregoi se nëse nuk i përmbaheshin ligjeve të Tevratit kodra "Tur" kishte për tu shembur e për të rënë mbi ta.
Këtë e tregon Kur'ani:

> **"**(Përkujtoni) **Kur Ne patëm marrë prej jush besën tuaj, ngritëm mbi ju** (kodrën) **Turin** (e ju thamë)**: vepronin sipas atij** (Tevratit) **që jua dhamë me seriozitet, e mësoni atë që është në të, ashtuqë të ruheni.**
> **E pas asaj** (besës) **ju më vonë ia kthyet shpinën e po të mos ishte mirësia dhe mëshira e Allahut ndaj jush, ju do të ishit prej të dëshpruarve** (në të dy jetërat)**".**

(EL-BEKARE, 63-64)

Jehudët i ka mallkuar Zoti pse e kanë thyer betimin, i kanë ndryshuar fjalët e Zotit dhe e kanë deformuar Tevratin.
Poashtu edhe këtë e tregon Zoti i Lartmadhëruar në Kur'an:

**“Për shkak se ata thyen zotimin e tyre, Ne i mallkuam ata, dhe zemrat e tyre i bëmë të forta** (të shtangura)**. Ata i shtrembërojnë fjalët** (në Tevrat) **nga domethënia e tyre dhe braktisën një pjesë me të cilën ishin urdhëruar. Ti vazhdimisht do ta vëresh tradhtinë e një pjese të tyre, përpos një pakice nga ata ...”.**

(EL-MAIDE, 13)

**Pyetje:**

1. *Cilit pejgamber i ka zbritur Tevrati dhe trego ajetin Kur’anor që shpjegon këtë?*
2. *Si e pritën beni Israilët zbritjen e Tevratit?*
3. *Pse i ka mallkuar Zoti xh.sh. Jehudët?*

# TEVRATI I SOTËM

Tevrati i sotëm apo siç quhet “**TORA**” (Testamenti i vjetër) është dhjata (epoka) e vjetër e Biblës.

**“TORA” ka pesë kapituj, e ata janë:**

1. Librat e Krijimit (TEKVIN)
2. Eksodi (HURUÇ)
3. Levistika (LEVILIER)
4. Numrat (SAJILAR)
5. Ligji i përsëritur (TESNIJE)

Komentimi i Tevratit apo libri i cili përmban informacione dhe shpjegime për Tevratin e Musait a.s. quhet **TALMUD.**
Sot gjenden dy TALMUDA, e ata janë:

**TALMUDI i Jerusalemit**
**TALMUDI i Babilonit.**

Përsëritja e Tevratit (Torës) quhet **Mishna.**
Mësimi, Komentimi i Tevratit (TORËS) quhet TALMUD**.**

**Pyetje:**

1. *Çka është “TORA”?*
2. *Sa kapituj ka “Tora”?*
3. *Si quhet komentimi i Tevratit?*
4. *Sa Telmuda kemi sot?*
5. *Si quhet përsëritja e Tevratit?*

# ZEBURI

**ZEBURI** është libër i Zotit i cili i ka zbritur **Davudit** a.s.
Zoti i Lartmadhëruar në Kur'an thotë:

**"Dhe Ne ia kemi shpallur Davudit Zeburin".**

(EN-NISA, 163)

Zebur domethënë **libër.**

Davudi a.s. u është dërguar beni israilëve pas Musait a.s. Ai vepronte sipas ligjeve të Tevratit, e Zeburi i ka zbritut veç si libër për dashurinë e njerëzve për Zotin dhe për t'u lutur.

Zeburi zbritur në gjuhën abranije. Davudi a.s. kishte zë të bukur. Kur këndonte Zebur, uji heshtte enuk gurgullonte, mali e kodrat dëgjonin, egërsirat e shpendët ndaleshin e dëgjonin. Poashtu, era ndalej e nuk fishkëllonte.

Pesqind vjet pas davudit a.s., njëqind poet të ndryshëm anonim ia bashkangjitën vjershat dhe poezitë e tyre Zeburit. Ato vjersha a psalme nuk janë ai Zeburi për të cilin flet Ku'ani. Kështu në librin e shenjtë (Dhjatën) janë 150 psalme.

**Psalme** quhen ato vargje poetike të cilat këndohen të shoqëruar me instrument.

Shtatëdhjetë psalme i janë kushtuar posaçërisht Davudit a.s.

**Pyetje:**

1. *Cilit pejgamber i është zbritur Zeburi?*
2. *Çka ndodhte kur Davudi a.s. këndonte Zebur?*
3. *Çka quajmë Psalme?*

# INXHILI

Ditën që lindi Isa a.s, i tha popullit të vet: Unë jam rob i Allahut! Ai ka caktuar të më japë libër (INXHILIN) e të më bëjë pejgamber.

Kur Isa a.s. i mbushi tridhjetë vjet iu zbrit Inxhili.

Isa a.s. u dërgua pejgamber për vërtetuar librin e Musait a.s. - Tevratin dhe ardhjen e pejgamberit tonë Muhamedit a.s.

Zoti i Madhëruar këtë e tregon në Kur'anin fisnik:

**"Dhe, kur Isai, biri i Merjemes, tha: O të bijtë e Israelit, unë jam i dërguari i Allahut te ju, jam vërtetues i Tevratit që ishte para meje dhe përgëzues për një të dërguar që do të vijë pas meje, emri i të cilit është Ahmed".**

(SAFF, 6)

Zoti i Lartmadhëruar pashtu në Kur'an tregon kështu:

**"Ne vazhduam gjurmët e tyre** (të Pejgamberëve) **me Isain, birin e Merjemes, vërtetues i Tevratit që kishin më parë. Atij i dhamë inxhilin, që është udhëzim i drejtë dhe dritë, që ishte vërtetues i Tevratit që kishin pranë që ishte ushëzues e këshillues për të devotshmit".**

(EL-MAIDE, 46)

Mirëpo beni Israilët nuk e kanë zbatu as Tevratin, as Inxhilin e nuk dëshirojnë ta zbatojnë as Kur'anin, ata i kanë pasuar epshet e veta, ata kanë fshirë, kanë deformu dhe kanë humbur atë që është zbritur prej Zotit të Madhëruar në Tevrat dhe Inxhilë.

Zoti i Lartmadhëruar në Kur'anin fisnik thotë:

**"Dhe, sikur ta zbatonin Tevratin, Inxhilin dhe Kur'anin që u zbritën nga Zoti i tyre, ata do të kishin furnizim me bollëk nga qielli dhe nga toka".**

(EL-MAIDE, 66)

Bibla e cila përbëhet prej ungjijve nuk ka lidhje me Inxhilin origjinal i cili i është zbritur Isait a.s.

Një hebre me emrin Pavli, duke shtuar gënjeshtrat e veta ka shkruar ungjij të ndryshëm. Më vonë janë paraqitur shumë e shumë

ungjij fals sa që numri i tyre ka arritë deri në tetëqind. Në vitin 313 ungjijt e tjerë nuk janë pranuar përpos katër prej tyre e ato janë:

1. Ungjilli sipas Lukës
2. Ungjilli sipas Joanit
3. Ungjilli sipas Markut dhe
4. Ungjilli sipas Mateut.

Sot ekziston edhe Ungjilli sipas Bernabës.

**Pyetje:**

1. *Çka tha Isai a.s. atë ditën që lindi?*
2. *Çka rrëfente e çka paralajmëronte Inxhili?*
3. *Prej çka përbëhet bibla e sotme?*
4. *Cilët ungjij janë pranuar në vitin 313?*

# BIBLA SOT

Sot të krishterët për libër të shenjtë mbajnë biblën. Bibla përbëhet prej dy dhjatave (epokave) e ato janë:

1. **Dhjata e vjetër**

- Dhjata e vjetër është libri (Bibla) i cili përfshin epokën para Isait a.s. Gjuha origjinale e saj është hebraishtja.

2. **Dhjata e re**

- dhjata e re është libri (bibla) i cili përfshinë e pokën pas Isa a.s. Gjuha origjinale e tij është greqishtja, por edhe kjo ka qenë më parë në gjuhën hebreishte.

  Përpos kësaj, bibla sipas Lukës, Joanit dhe Markut është në gjuhën greke, ndërsa sipas Mateut është në gjuhën hebreishte.

Nga të gjitha këto që i përmendëm më lartë shumë lehtë kuptohet se ajo çka është zbritur prej Zotit të Lartmadhëruar është humbur dhe është zëvendësuar me tregime dhe shkrime të beni-Israilëve. Për këtë Zoti i Lartmadhëruar ka treguar në Kur'an:

> **"Mjerë** (është shkatërrim) **për ata që me duart e veta shkruajnë librin, e pastaj thonë: "Ky është prej Alahut"!, e për të arritur me te një fitim të paktë, mjerë për ata çka shkruan duart e tyre dhe mjerë për ta për atë çka fitojnë".**
>
> (EL-BEKARE, 79)

**Pyetje:**

1. *Prej sa dhjatash përbëhet bibla?*
2. *Çka tregon Kur'ani për ata të cilët e shkruajnë librin vetë dhe thonë: "Ky është libër i Zotit"?*

# SUHUFET

Përpos katër librave; Tevrati, Zeburi, Inxhili dhe Kur'ani, Zoti i Lartmadhëruar ka zbritur edhe libra të tjerë të cilët quhen "SUHUFE".

**SUHUFE quhen fletushkat apo broshurat.**

Kur'ani i përmend "SUHUFET" – broshurat e Ibrahimit a.s. dhe këshillat të cilat kanë qenë në ato Suhufe apo broshura.

Në Kur'an Zoti i Lartmadhëruar tregon kështu:

**"Ka shpëtuar ai që është pastruar.**
**Që e përkujton madhërinë e Zotit të vet dhe falet.**
**Po ju po i jepni përparësi jetës së kësaj bote,**
**E dihet se jeta e botës tjetër është më e dobishme dhe e përjetshme.**
**Vërtet, kjo** (këshillë) **gjendej edhe në broshurat e para:**
**Në broshurat e Ibrahimit dhe të Musait".**

(EL-EALA, 14-19)

**Pyetje:**

1. *Përpos katër librave a ka zbritur Zoti xh. sh. Libra të tjerë, dhe nëse po, cilët janë ata?*

# KAPITULLI I DYTË

**“Vërtet ne e kemi zbritur Kur’anin dhe vërtet Ne do ta ruajmë atë”.**

(EL-HIXHR, 9)

# KUR’ANI

**PËRKUFIZIM**: Fjala “Kur’an” d.m.th. lexim, tubim, grumbullim.

**Kur’ani** është quajtur me këtë emër sepse në vete ka tubuar, i ka grumbulluar ajetet, suret, urdhëresat, ndalesat, premtimet, kërcënimet etj.

Ndërsa në terminologji është përkufizuar kështu:

***“Kur’ani është fjalë e Allahut të Lartmadhëruar e cila i ka zbritur pejgamberit të fundit Muhamedit a.s. për të qenë libri i fundit i zbritur prej Allahut për të gjithë njerëzimin”.***

Përmbledhja e Kur’anit në volum (në mes të dy koreve të librit) quhet **Mus-haf**. Prandaj Kur’an quhet ajo që lexohet e jo ajo që është e shkruar, ndërsa të shkruarit e Kur’anit në libër quhet **Mus-haf.** Pra “Kur’an” është emërtim mbi bazë leximi dhe “Mus-haf” mbi bazë shkrimi.

Mus-hafi fillon me suretul-**Fatiha**, dhe përfundon me suretu **Nas**.

**Pyetje:**

1. *Çka d.m.th. Kur’an dhe trego përkufizimin?*
2. *Çka është Kur’ani e çka Mus-hafi?*
3. *Me cilën sure të Kur’anit fillon Mus-hafi dhe me cilën përfundon?*

# EMRAT E KUR’ANIT

**Kur’an** është emër i përveçëm i Librit të Allahut. Mirëpo përpos këtij emri Zoti i Lartmadhëruar e ka emërtuar edhe me emra të tjerë të cilët tregojnë veçantitë e Kur’anit.

**Prej emrave të Kur’anit janë:**

1. **EL-KITAB**
   El-Kitab d.m.th. **libër**, pse libri është vendi ku tubohen shkronjat, e shkronjat formojnë fjalë, e fjalët formojnë fjali.
   Për këtë Zoti i Lartmadhëruar thotë:
   **“Ha, Mimë. Pasha Librin e kjartë”.**
   (ED-DUHAN, 1-2)
2. **EL-FURKAN**
   El-Furkan d.m.th. **dallues** në mes dy çështjeve e në këtë rast ka për qëllim “dallues i së mirës nga e keqja, dallues i së drejtës nga e padrejta”.
   Zoti i Lartmadhëruar thotë:
   **“Qoftë i lartësuar Ai** (Allahu) **i cili ia ka zbritur FURKANIN** (dalluesin e së drejtës nga e padrejta) **robit të Tij, për të qenë qortues për gjithë njerëzimin”.**
   (EL-FURKAN,1)
3. **EDH-DHIKR**
   Edh-Dhikr d.m.th. **Përkujtues**.
   Zoti i Lartmadhëruar Thotë:
   **“Ky është dhikri (përkujtuesi) i bekuar”.**
   (EL-ENBIJA, 50)
4. **TENZILË**
   Et-Tenzilë d.m.th. **Zbritje**.
   Thotë Zoti i Lartmadhëruar:
   **“Dhe vërtet kjo është zbritje nga Zoti i botërave. E ka zbritur nëpërmjet shpirtit (Melekut) i cili është besnik”.**
   (ESH-SHUARA, 192-193)

5. **EL-VAHJ**
   El-Vahj d.m.th. **frymëzim, inspirim**.
   Zoti i Lartmadhëruar thotë:
   **“Thuaj: “Vërtet unë ua kam tërhequr vërejtjen me vahjin** (me inspirimin e Zotit)**”.**
   (EL-ENBIJA, 45)
6. **EL-KASAS**
   El-Kasas d.m.th. **tregim** i një realiteti
   Zoti i Lartmadhëruar thotë:
   **“Vërtet ky është tregim real dhe i pamohueshëm”.**
   (ALI IMRAN, 62)
7. **ERR-RRUH**
   Err-rruh d.m.th. **shpirt**.
   Zoti i Lartmadhëruar thotë:
   **“Dhe Ne kështu të kemi frymëzuar ty me shpirtin (RUHIN) me urdhërin Tonë”.**
   (ESH-SHURA, 52)

**Pyetje:**

1. *Trego për emrat e Kur’anit?*

# CILËSITË E KUR'ANIT

**Kur'ani**, libër i Allahut për të gjithë njerëzimin, i ka edhe cilësitë e tij që i ka përshkruar Allahu, e ato janë:

1. **NUR – DRITË.** Kjo është cilësi e veçantë e Kur'anit pse bënë drit për tërë njerëzimin. Zoti i Lartmadhëruar thotë:
   **"O ju njerëz ju ka ardhur argument prej Zotit tuaj dhe ne u kemi zbritur juve DRITË të qartë".**
   (EN-NISA, 174)
2. **MUBINË – I QARTË**
   Thotë Zoti i Lartmadhëruar:
   **"Ta, Sinë. Këto janë ajetet e Kur'anit, (i cili) është libër i qartë".**
   (EN-NEML, 1)
3. **HAK – I VËRTETË**
   Për këtë cilësi Zoti i Lartmadhëruar thotë:
   **"Ne të zbritëm ty** (Muhamed) **librin** (Kur'anin) **me plot të vërteta ...".**
   (EN-NISA, 105)
4. **AZIZË – I FUQISHËM**
   Nuk ka dyshim se Kur'ani është libër i Allahut xh.sh. i cili është i fuqishëm me argumente, i fuqishëm në shprehje i fuqishëm në çdo aspekt. Zoti i Lartmadhëruar thotë:
   **"Vërtet ata të cilët mohojnë në Kur'an pasi u ka ardhur atyre, ndërsa është e vërtetë se Ai** (Kur'ani) **është libër i fuqishëm** (AZIZË)**".**
   (FUSILET, 41)
5. **EL-MEXHIDË – I FAMSHËM**
   Për këtë cilësi Zoti i Lartmadhëruar në Kur'an thotë:
   **"Përkundrazi, Ky është Kur'ani i famshëm** (MEXHIDË)"
   (EL-BURUXH, 21)

6. **EL-ARABIJ**
   Kur’ani ka zbritur në gjuhën e kulluar dhe të pastër arabe.
   Zoti i Lartmadhëruar e ka zgjedhur gjuhën arabe që njerëzit të mendojnë, të analizojnë, të logjikojnë dhe të hulumtojnë thellësinë, gjerësinë dhe urtësinë e Kur’anit.
   Për këtë Zoti i Lartmadhëruar thotë:
   **“Ne e kemi zbritur Kur’anin në gjuhën arabe me qëllim që ju të logjikoni dhe mendoni”.**
   Ndërsa për cilësinë e Kur’anit Zoti i Lartmadhëruar thotë:
   **“Kur’ani në gjuhën arabe pa kurrfarë të mete apo shtrembërimi me qëllim që ata të frikohen”.**
   (EZ-ZUMER, 28)
7. **HUDEN, SHIFAEN, RAHMETEN VE MEVIDHATEN (UDHËZUES, SHËRUES, MËSHIRUES, DHE KËSHILLË)**
   Të gjitha këto cilësi i ka përshkruar Zoti i Madhëruar në një ajet:
   **“O ju njerëz! Juve ju erdhi nga Zoti juaj këshilla (Kur’ani) dhe shërimi i asaj që gjendet në krahrorët tuaj (në zemra), edhe udhëzim e mëshirë për besimtarët”.**
   (JUNUS, 57)

**Pyetje:**

1. *Trego për cilësitë e Kur’anit?*

# ZBRITJA E KUR’ANIT PJESË-PJESË

Planprogrami i shkollës është që nxënësi të mësojë lëndët tema-tema, orë pas ore kështu që në fund të vitit ai ta përmbushë tërë planprogramin. Kjo është më e përshtatshmja metodë dhe më e lehta.

Kështu edhe Zoti i Lartmadhëruar ia ka zbritur Muhamedit a.s. Kur’anin pjesë-pjesë, orë pas ore, tematikë pas tematike, ngjarje pas ngjarje. Po ashtu edhe ju nxënës nëse dëshironi ta mësoni Kur’anin përmendësh mund ta mësoni pjesë-pjesë.

Është e vërtetuar se Muhamedit a.s. i është zbritur Kur’ani kryesisht nga pesë ajete. Por është vërtetuar se ndonjëherë i kanë zbritur dhjetë ajete.

Imami Aliju r.a. ka thënë:

*“Kur’ani ka zbritur pjesë-pjesë nga pesë ajete përpos suretul EN’AM. Kush e mëson Kur’anin pjesë-pjesë nuk e harron”.*

Po ashtu edhe Imami Bejhekiu ka thënë:

*“Kur’anin mësojeni nga pesë ajete pse Muhamedit a.s. i ka ardhur Kur’ani prej xhibrilit pjesë-pjesë nga pesë ajete”.*

Kur’ani i ka zbritur Muhamedit a.s. për 23 vjet. Prej tyre 13 vjet ajetet e Kur’anit kanë zbritur në Meke prandaj edhe quhen **ajete Mekase**, dhe 10 vjet në Medine prandaj quhen edhe **ajete Medinase**.

**Pyetje:**

1. *Si i ka zbritur Muhamedit a.s. Kur’ani?*
2. *Pse i ka zbritë Kur’ani Muamedit a.s. pjesë-pjesë?*
3. *Për sa vjet ka zbritur Kur’ani?*
4. *Sa vjet ka zbritur Ku’ani në Meke dhe sa në Medine?*

# VAHJI - FRYMËZIMI

Vahji në aspektin gjuhësor quhet informimi i shpejt dhe i fshehtë.

**PËRKUFIZIM:**

**Vahj quajmë frymëzimin dhe inspirimin e pejgamberit prej Zotit të Lartmadhëruar në mënyrë të jashtzakonshme.**

Vahji mund të jetë në dy mënyra:

1. **Në mënyrë të drejtpërdrejtë.**
2. **Nëpërmjet Melekut Xhibril.**

Mënyra e parë e drejtpërdrejtë është frymëzimi dhe inspirimi nëpërmjet ëndërrave të vërteta. Kjo i ka ndodhur Muhamedit a.s. para fillimit të zbritjes së Kur'anit. Muhamedit a.s. çdo ëndërr që e shihte në gjumë i ndodhte në jetë. Ndërsa forma e dytë e drejpërdrejtë është të folurit e Allahut me pejgamber pas perde. Kjo i ka ndodhur Musait a.s. Zoti i Lartmadhëruar në Kur'an thotë:

**"Allahu i ka folë Musaut me fjalë".** (EN-NISA, 164)

Mënyra e dytë e vahjit nëpërmet Melekut Xhibril.

**Xhibrili i ka ardhur Muhamedit a.s. në dy forma:**

- Forma e parë është kur Xhibrili ia ka zbritur Kur'anin nëpërmjet të folurit të tij, e kjo Muhamedit a.s. i ka tingëlluar si formë e zilës. Që d.m.th. të dëgjuarit e Muhamedit a.s. ka kaluar në të dëgjuar të lidhjes me Melekun në formë shpirtërore.
- Forma e dytë është kur Xhibrili i është shndërruar Muhamedit a.s. në formë të njeriut.

Argument për mënyrat e vahjit kemi ajetin Kur'anorë:

> **"Nuk ka asnjë njeri që t'i ketë folur Allahu ndryshe, vetëm se me anën e frymëzimit, ose pas një perdeje, ose t'i dërgojë të dërguar (melek), e ai t'i shpallë me lejen e Tij atë që do Ai. Ai është me i larti, më i urti".**

**Pyetje:** (SHURA, 51)

1. *Trego Përkufizimin e "Vahjit"?*
2. *Si mund të jetë "Vahji"?*
3. *Në sa mënyra ndodh vahji i drejtpërdrejtë?*
4. *Në sa forma i ka ardher Xhibrili Muhamedit a.s.?*
5. *Trego argumentin Kur'anor të vahjit?*

# SURET E KUR'ANIT

**Sure** d.m.th. ngritje, lartësi e vlerë.

Ndërsa në Kur'an **Sureja** është vendi ku i përfshin të gjitha ajetet në një koleksion.

Disa dijetarë Suren e kanë shembëllyer me pjesët e ndërtesës të cilat e formojnë atë.

Duhet kuptuar se Suret e Kur'anit janë quajtur Sure për shkak se e ngrenë vlerën e Kur'anit, për shkak se në të kuptohen e mira dhe e keqja, e lejauara dhe e ndaluara.

- Sureja më e shkurtër e Kur'anit është sureja e cila përbëhet prej tre ajeteve e ajo sure është "**Suretu Kevther**".
- Sureja më e gjatë është sureja e cila ka më së shumti përmbajtje e ajo është "**Suretul Bekare**".

Kur'ani përbëhet prej **114** sureve. Sureja e parë e renditur në Kur'an është **Suretul-FATIHA**, ndërsa sureja e fundit është **Suretul-NAS**.

**Pyetje:**

1. *Çka quajmë Sure dhe pse suret e Kur'anit quhen sure?*
2. *Cila është sureja më e shkurtër dhe cila është sureja më e gjatë e Kur'anit?*
3. *Prej sa suresh përbëhet Kur'ani?*
4. *Cila është sureja e parë dhe cila e fundit në Mus-haf?*

# AJETET E KUR'ANIT

Fjala **ajet** ka tri kuptime:
Kuptimi i parë – ajet është bashkësi e shkronjave.
Kuptimi i dytë – ajet është çuditëse, mahnitëse.
Kuptimi i tretë – ajet është shenjë, sinjal, argument.

**Nëse bashkojmë këto kuptime përfitohet kuptimi se ajet është bashkësi e shkronjave e cila të habit, të çudit në radhitje, në kuptim, në sistematizim.**

Rregullimi i shkronjave të mahnit ngase atë rregullim e ka bërë Zoti i Madhëruar.

Rregullimi i shkronjave në ajete argumenton dhe vërteton pejgamberinë e Muhamedit a.s.

Ajeti më i gjatë në Kur'an është ajeti në suretul Bekare e ai është **ajeti i borxhit**.

Kurani përbëhet prej **6236** ajeteve.

**Pyetje:**

1. *Trego për kuptimet e fjalës ajet?*
2. *Cili është ajeti më i gjatë në Kur'an?*
3. *Sa ajete ka Kur'ani?*

# TEMAT E KUR’ANIT

Kur’ani përfshin sistemin dhe organizimin e Islamit, rregullat e posaçme që kanë lidhje me fenë Islame dhe jetën në përgjjithësi.

Nuk ka asnjë çështje e cila të ekzistojë e të cilën Kur’ani, për së afërmi, apo për së largu, të mos e ketë zbuluar. Ne do të përmendim disa tematika kryesore:

1. Besimin në Allahun Krijues të gjithësisë, besimin në ringjallje.
2. Nxitjen për hulumtim dhe studim në krijimin e qiejve dhe të tokës.
3. Tregimin e popuve të lashtë.
4. Qortimin ndaj pabesimtarëve për denim dhe këshillimin e premtimin e shpërblimit besimtarëve.
5. Ligjet juridike dhe kushtetutën njerëzore.

**Pyetje:**

1. *Trego disa tematika kryesore të Kur’anit?*

# QËLLIMI I ZBRITJES SË KUR'ANIT

**Qëllimi kryesor i zbritjes së Kur'anit është:**

E para:

Që të jetë mrekulli mbinjerëzore e cila të vërtetojë pejgamberinë e Muhamedit a.s. dhe transmetimin e misionit të Zotit të Madhëruar.

E dyta:

Që të jetë burim i udhëzimit dhe drejtimit në rrugë të drejtë dhe burim kryesor i sheriatit islam që për çdo çështje të kthehemi te ai. Zoti i Lartmadhëruar thotë:

**"Pasoni (bazohuni) atë çka ju është zbritur nga Zoti juaj, e mos pasoni tjetër dashamir përpos Tij".**

(EL-EARAF, 3)

E treta:

Qëllimi i Kur'anit ka qenë të zhdukë fanatizmin, dhe racizmin e injorancës. Zoti i Lartmadhëruar thotë:

**"O ju njerëz, Ne ju kemi krijuar prej një mashkulli dhe prej një femre dhe ju kemi bërë në popuj dhe fise që të njiheni, ndërsa padyshim më fisniku prej juve tek Allahu është më i devotshmi".**

(EL-HUXHURATË, 13)

**Pyetje:**

1. *Trego tri qëllimet kryesore të zbritjes së Kur'anit?*

# PËRMBLEDHJA E KUR'ANIT

Gjatë kohës së Muhamedit a.s. Kur'anin e kanë shkruar prej banorëve të Mekës derisa ishte në Meke dhe prej banorëve të Medinës derisa ishte në Medine.

Prej shkruesve të Kur'anit në Meke janë:

**Ebu Bekri Sidiki,**
**Othman bin Afan,**
**Omer bin Hatabi,**
**Alij bin Ebi Talibi dhe**
**Zubejr bin el Avam,** redijellahu anhum**.**

Prej shkruesve të Kur'anit në Medine janë:

**Zejd bin Thabit,**
**Halid bin Velidi**
**Abdullah bin Revaha dhe**
**Ubej bin Keab,** redijellahu anhum**.**

Muhamedi a.s. i ka pasur shkruesit e Kur'anit të cilët i ka emëruar dhe i ka caktuar me i shkru ajetet dhe suret e Kur'anit.

Xhibrili e mësonte Muhamedin a.s. që ajetet t'i vendoste në vende të caktuara dhe t'i radhitë në vende të caktuara.

Në kohën e Ebu Bekri Sidikit i tërë Kur'ani është përmbledhur në mus-haf të cilin e ka ruajtur Ebu Bekri, dhe pas vdekjes së tij e ka marrë atë mus-haf Omeri r.a., dhe pasi ka vdekur ka kaluar mus-hafi tek Hafsa e bija e Omerit, derisa prej saj e ka marrë mus-hafin Othmani r.a. i cili e ka shumëzuar dhe e ka shpërndarë nëpër kryeqendrat Islame.

**Pyetje:**

1. *Cilët janë shkruesit e Kur'anit në Meke?*
2. *Cilët janë shkruesit e Kur'anit në Medine?*

# SURET MEKASE TË KUR'ANIT

Dijetarët u kanë kushtuar rëndësi të posaçme dallimit ndërmet sureve Mekase dhe Medinase, për këtë arsye edhe i kanë treguar veçantitë e secilit grup.

**Veçantitë e sureve Mekase janë:**

1. Çdo sure e cila ka sexhde është sure Mekase.
2. Çdo sure e cila e ka fjalën “KEL-LA” (Kurrsesi jo) është sure Mekase.
- Fjala “KEL-LA” (Kurrsesi jo) është përsëritur 33 herë.
3. Çdo sure e cila ka ajetet “JA EJ-JUHEN-NAS” (O ju njerëz) është sure mekase.
- Përjashtim bën vetëm sureja “Haxh”.
4. Çdo sure e cila rrëfen për pejgamberët është sure Mekase.
- Prejashtim bën vetëm sureja “Bekare”.
5. Çdo sure e cila rrëfen për Ademin a.s. dhe Iblisin është sure Mekase.
- Prejashtim bën vetëm sureja Bekare.
6. Çdo sure e cila fillon me shkronja të cilat janë simbole të surës (p.sh. ELIF LAM MIM) është sure Mekase.

**Sure Mekase quhen suret të cilat kanë zbritur në Meke para hixhretit.**

Suret e Mekës kryesisht janë të shkurtëra për këtë arsye edhe në Meke kanë arritur të zbriten 82 sure.

Për 12 sure dijetarët kanë dhënë mendime të ndryshme, sepse Muhemedit a.s. i kanë zbritur sure edhe në udhëtim siç është rasti i suretul ENFAL, suretu FET-H, suretul-HAXH.

**Pyetje:**

1. *Cilat janë veçantitë e sureve dhe ajeteve Mekase?*

# SURET MEDINASE TË KUR'ANIT

**Sure Medinase quhen suret të cilat kanë zbritur në Medine pas hixhretit.**

**Edhe suret Medinase i kanë veçantitë, e ato janë:**

1. Çdo sure e cila tregon farzet është Medinase.
2. Çdo sure e cila tregon për munafikët është Medinase.
3. Çdo sure e cila polemizon dhe diskuton me pasuesit e librit (EHLIL-KITABËT) është Medinase.

Pra nga këto veçanti kuptojmë se në suret Medinase rrahen tematikat të cilat vijojnë:

- Farzet e Allahut në Ibadete.
- Farzet e Allahut në veprimet e jetës së përditshme, si:
  - Rregullat e familjes
  - Trashëgimia
  - Lidhjet farefisnore
  - Të drejtat shoqërore
  - Vlerat e xhihadit etj.

- Komunikimi dhe dialogu me krishterët, katolikët, jehuditë dhe thirrja në Islam për t'u treguar atyre deformimet të cilat i kanë bërë në librat e tyre.
- Zbulimi i dyfytyrëshve-munafikëve të cilët e kanë pranuar islamin jo me sinqeritet, por e kanë pranu islamin sipërfaqsisht, vetëm e vetëm për të njollosur dhe shpifur për të. Ndërsa Kur'ani tregon rrezikun e tyre dhe format dhe mënyrat si të dallohen dhe si të ruhemi prej tyre.
- Suret e Medinës janë kryesisht të gjata she janë 20 sure.
  12 sure kanë zbritur ndërkaq edhe në Meke edhe në Medine.

**Pyetje:**

1. *Cilat janë veçantitë e sureve dhe të ajeteve Medinase?*

# SURET DHE AJETET E PARA

Është e vërtetë se ajetet e para të cilat kanë zbritur janë pesë ajetet e para të suretul **Alek**:

**IKRE BISMI RABIKEL LEDHI HALEK.**
**HALEKAL INSANE MIN ALEK.**
**IKREË VE RABUKEL EKREM**
**EL-LEDHI AL-LEME BIL KALEM**
**AL-LEMEL INSANE MA LEM JEALEM.**

(EL-ALEK, 1-5)

Pastaj prej ajeteve të para janë edhe pesë ajetet e para të suretul **Mudethir**:

**JA EJJUHEL MUDETHIR.**
**KUM FE ENDHIR.**
**VE RABEKE FE KEBBIR.**
**VE THIJABEKE FE TAH-HIR.**

(EL-MUDETHIR, 1-5)

Poashtu edhe suretul **FATIHA** është sureja e parë e Kur'anit e cila ka zbritur si sure e plotë, menjëherë e pa ndërprerje, dhe është e vendosur në fillim të Mus'hafit.

**Bismilahirrahmani rrahim** është në fillim të çdo sure (përpos në suretu Tevbe). Kur i ka zbritur Muhamedit a.s. ky ajet dhe është urdhëruar ta vendosë në fillim të sures, atëherë Muhamedi a.s. e ka kuptuar se ajo sure është plotësuar dhe ka përfunduar.

# SURET DHE AJETET E FUNDIT

Pas njëzetetre viteve të zbritjes së Kur’anit, Muhamedit a.s. dhe muslimanëve në Haxhin Lamtumirës u zbret ajeti Kur’anor:

**“Sot përsosa për ju fenë tuaj, plotësova ndaj jush dhuntinë Time, zgjodha për ju Islamin fe ...”.**

(EL-MAIDE, 3)

Nga ky ajet është kuptuar se Kur’ani është kompletuar dhe është afruar përfundimi i zbritjes së tij. Pra prej ajeteve të fundit të zbritjes së Kur’anit është ky ajet, ndërsa si sure e plotë e fundit është sureja **FET-H** (sureja e çlirimit):

**IDHA XHAE NESRULLAHI VEL FET-H.**
**VE REEJTEN-NASE JED’HULUNE**
**FI DINILAHI EFVAXHA.**
**FE SEBIH BI HAMDI RABIKE VES-TEGFIRH**
**IN-NEHU KANE TEVABA.**

(EL FET-H, 1-3)

**Pyetje:**

1. *Cilat janë ajetet e para të cilat i kanë zbritur Muhamedit a.s.?*
2. *Cila është sureja e parë e plotë e cila është zbritur?*
3. *Çka ka kuptuar Muhamedi a.s. kur i ka zbritur ajeti “Bismilahirrahmanirrahim?*
4. *Trego një ajet prej ajeteve të fundit i cili i është zbritur Muhamedit a.s. si përfundim i shpalljes?*
5. *Cila është sureja e fundit e cila i ka zbritur Muhamedit a.s.?*

# MREKULLIA E KUR'ANIT

Mrekullitë mbinatyrore ndahen në dy lloje:

1. **Mrekullitë shqisore, siç janë: të pamurit, të prekurit etj.**
2. **Mrekullitë logjike.**

Prej mrekullive shqisore janë: Shkopi i Musait a.s., shërimi i të verbërve prej Isat a.s. dhe Devja e Salihut a.s.

Prej mrekullive logjike është Kur'ani i cili është mrekulli deri në ditën e Kijametiti.

Kur'ani është mrekulli logjike, për t'i përmendur mrekullitë e Kur'anit nuk mjafton edhe po të shkruanin të gjitha lapsat e botës, por edhe sikur të ishin lapsa të gjitha lisat e botës, po edhe sikur të ishin të gjitha detërat e botës ngjyrë. Por ne vetëm do t'i ndajmë muëxhizet e Kur'anit si vijon:

1. **Mrkullia gjuhësore e Kur'anit.**
2. **Mrekullia e gjërave sekrete të Kur'anit** (të botës tjetër).
3. **Mrekullia juridike e Kur'anit** dhe
4. **Mrekullia shkencore e Kur'anit.**

**Pyetje:**

1. *Si ndahen mrekullitë mbinatyrore?*
2. *Trego shembuj të mrekulive mbinatyrore shqisore?*
3. *Trego për mrekullitë e Kur'anit?*

# PREJ HADITHEVE TË MUHAMEDIT A.S. PËR KUR’ANIN

Muhamedi a.s. ka thënë:

***“Lexoni Kur’anin se vërtet ai do t’i bëjë shefaat në ditë e kijametit lexuesit të tij”.***

(MUSLIMI)

Ai i cili e lexon Kur’anin ka shpërblim të shumfishtë, ai është më i miri, pse gjuha e tij e pastër e lexon fjalën e Zotit.

Për këtë thotë Muhamedi a.s.:

***“Më i miri prej jush është ai i cili mëson Kur’anin dhe ua mëson të tjerëve”.***

(BUHARIU)

Ai i cili e këndon Kur’anin me përkujdesje, me precizitet ka shkallë të lartë, mirëpo edhe ai i cili mundohet të lexojë me precizitet shpërblehet.

Në një hadith thotë Muhamedi a.s.:

***“Ai i cili e këndon Kur’anin me shkathtësi dhe precizitet, ai do të jetë me melaqet e dalluara fisnike, ndërsa ai i cili e këndon Kur’anin dhe angazhohet ta këndojë mirë dhe gjenë vështërësi do të shpërblehet”.***

(MUTEFIKUN ALEJHI)

# DUA

***O Zoti im! Krijues i qiejve dhe tokës,***
***Ty të takon lavdërimi dhe madhërimi.***
***Gjithmonë të lutem o Allah,***
***O bëmirës absolut me madhërinë Tënde,***
***Ndriques i çdo çështje:***
***me dritën e librit Tënd ndriqoje shiqimin tim,***
***me dritën e librit Tënd pastroje zemrën time,***
***me dritën e librit Tënd zgjëroje krahrorin tim,***
***me dritën e librit Tënd pastroje dhe ndriqoje trupin tim.***
***Përpos Teje askush nuk mund të më drejtojë në drejtësi***
***Drejtësinë në mua e sjell vetëm Ti.***
***Nuk ka fuqi as forcë që mund të ndryshojë diçka përpos Allahut***
***i Cili është i Lartë e i Madhërishëm.***

# KUR’ANI

| | | |
|---|---|---|
| **Kur’ani përbëhet prej** | **30** | **xhuzave** |
| **Kur’ani përbëhet prej** | **120** | **hizbave** |
| **Kur’ani përbëhet prej** | **114** | **sureve** |
| **Kur’ani përbëhet prej** | **6236** | **ajeteve** |
| **Kur’ani përbëhet prej** | **77439** | **fjalëve** |
| **Kur’ani përbëhet prej** | **340740** | **shkronjave** |

**Pyetje:**

1. *Prej sa xhuzave përbëhet Kur’ani?*
2. *Prej sa hizbave përbëhet Kur’ani?*
3. *Prej sa sureve përbëhet Kur’ani?*
4. *Prej sa ajeteve përbëhet Kur’ani?*
5. *Prej sa fjalëve përbëhet Kur’ani?*
6. *Prej sa shkronjave përbëhet Kur’ani?*

**PËRMBAJTJA:**